# SONTE DUA TË LUFTOJ ME ÇDO KË, NËSE LYPSET, EDHE ME PERËNDITË!

*Adem Zaplluzha:"Druri i pikëlluar", poezi, 2014*

Të thellohesh në leximin e veprimtarisë prodhimtare dhe poetike të njeriut me mbi një gjysmë shekulli me penë në dorë, duke ngarendur gjithandej kopshtit të jetës, vërtet e ke tepër zor që të mos bësh sytë katër, të kthehesh me fytyrë e zemër nga njeriu, fjala e tij, të bëmat, kënaqësitë dhe zallahitë e tij, të kthehesh, herë në kohë fëmijërie, herë-herë në ecejaket e kohës me plot të panjohura, të njohësh e të mësosh se si shkrihet çdo qelizë e poetit në gjirmën e prushimës të artit poetik, kjo do të thotë se ti,o kreshtar dhe dashamirë i poezisë je mrekulluar duke shëtitur me hare nëpër Parnasin plot me bukuri letrare.

Vepra e radhës me poezi **"Druri i pikëlluar"** i poetit më prodhimtar i këtij brezi, mëton të imponohet si motër siameze e gjithë atyre veprave të tjera që botoi deri me tash, mirëpo, ja që kjo që kemi para vetes në sy vështrim, për shumëçka qëndron më e avancuar. Sapo e hap lexuesi librin haset në ciklin e prapë të kësaj vepre, të cilit i prin poezia "Me lërë të qaj sonte", e cila sikur arrin të bashkojë në një trup të gjitha takimet e poetit me shokun e brezit, të cilit i thotë:

**Sonte mund të luftoj me tërë botën**
**Por jo edhe me zemrën time!**

Sepse, zemra e poetit kërcen si ketër në kraharorin e tij, prandaj
prapë i rikujton shokut:

**Të kujtohet sa shumë**
**Ecëm mbrëmë**
**Rrugët ishin të gjata**
**I përngjanin dhembjes sonë**
**Ti ishe vetëm një lule**
**Në varfërinë e stinës...**

Takimi mbi valsin e vargjeve i dy shokëve, gjithsesi është i mallëngjyeshëm, i tujgur me emocione, mirëpo, poeti prapë vargjet poetike janë ato, me të cilat i rrëfehet për gjithçka shokut të tij, e pse, jo, edhe për gjendjen momentale të vetë poetit:

**Jam shndërruar në gur varri**
**Askush nuk më kupton**
**As të vdekurit nuk më duan**
**Si të eci nëpër këtë sterrë**
**Si të qëndroj**
**Pranë kësaj ofshame!**

Ajo që vargjet poetike të kësaj vepre i bën lëngështa, të buta, të kapshme, interesante, dinamike, me vokacion të ngrehur, është rrëfimi i butë dhe real i poetit, me vargje poetike, jo edhe aq

në tepri për biografinë e sendeve, rrethit të jetës, gjërave që përbëjnë spektrin e gjallimit, mirëpo, zoti Ademi depërton si ngjalë në thellësi të meditimeve dhe imagjinatës gjithnjë reale, sa për të gatuar brumin e fëmijërisë, të djalërisë, të burrërisë, kështu për të bërë një biografi të jetës së vet. Jeta është e bukur, e ëmbël, e çmuar, por, herë-herë, shklasë poetin, kurse ky menjëherë reagon dhe tregon gjendjen e tij, por jo edhe dorëzimin:

**Thashë edhe më parë**
**Më ikën miqtë**
**S'ka mbetur më njeri**
**Në këtë fotografi**
**Vetëm disa silueta si gur varri**
**Rrinë ngulur nëpër sinorët e kujtesës.**

Me vargje poeti mishërohet me qiellin, me yjet, me detet, me lumenjtë, me zogjtë, me bjeshkët, shkrepat, por, Toka për poetin është djepi, gjaku, gjuha, identiteti, dheu, prandaj vjershërimi për Tokën vërtet zgjon kureshtje:

**Kjo tokë e mirë**
**Sa herë që e vura kokën mbi të**
**Mi shëroi plagët e hidhura**
**Edhe në dimrat më të acarta**
**Pati mirësinë të mi ngrohi damarët**
**Herë e pata nënë e herë babë**
**Asnjëherë nuk ngjau të ofshante**
**Dhembjet ishin të huaja për të**

**Toka ime ngjizur me legjenda**
**Toka ime**
**Djepi i stralltë i gjyshërve të mi!**

Në shumë prej vargjeve të kësaj vepre dominon përshkrimi aq i hollë, aq i vëmendshëm, aq dinamik, sa frymëzimi sa vjen e merr gradacion të ngritur. Vërtet janë të bukura, muzikale, por që në vetvete fshehin atë sekretin e poetit për shumë çka e zemrës, vargjet me të cilat poeti përligj metodën diskriptive, por jo aq e thjeshtë, banale, por moderne me mjete e figura të zgjedhura shprehëse dhe me një vokacion të avancuar. Përvoja në lërimin e poezisë e bën të veten, e lartëson poetin, e bën të këndshëm, të dashur dhe më të afrueshëm, siç ndodh në vargjet:

**Më ndihmoni ju lutem**
**Kam nevojë**
**Kam shumë nevojë sonte ta ndjej**
**Aromën e barit të atdheut**
**Atë aromë**
**Me të cilën zuri shtat fëmijëria ime!**



Vargjet e Zaplluzhës nuk ngarendin pas përrallave, legjendave,  kornizave imagjinare e të mbufatura me fjalë e shprehje banale, por, nga se poeti di të shkruaj poezi, atëherë ai me vargje poetike depërton në secilën pore të jetës, në secilin cep të

vendit të tij, edhe në vendlindje, në Prizrenin magjik, me të cilin rast, shkruan:

**Në behar si ujëvarë zbresin zambakët**
**Gocat dashurojnë pa mend**
**Lumëbardhi si dhëndër që s'plaket**
**Çdo stinë është e bukur në Prizren***!*

Vepra më e re e Zaplluzhës "Druri i pikëlluar", vërtet ngjitet edhe më lartë drejt kurorës së artit të poezisë, duke dëshmuar pa tjetër se me poezi u morën, merren dhe do të merren brezat edhe pas nesh, shumë dashamirë të saj, por sikur shpesh po harrojmë se të shkruash poezi do të  thotë poeti të shkrihet në secilin varg, në secilën rimë, në secilën metaforë, si  ai qiri i Naimit, vetëm e vetëm që "të shkelë këmba e saj!". E unë, poetit Adem Zaplluzha , i uroj shëndet dhe të mos i plaket edhe shumë stinë pena, me të cilën e pasuroi aq shumë letërsinë.

*Riza Greiçevci, shkrimtar,*
*mesprill i motit 2014, Drenicë*

# MË LËRË TË QAJ SONTE

Sonte mund të luftoj me tërë botën
Por jo edhe me zemrën time
Mos ik e dashur
Më lërë ta mbështes kokën
Mbi gjoksin tënd
Më lërë të prehem deri në amshim

Nëse ti kundërshton
Dua të mbështes dhembjen time
Për atë dru me zgërbonjë
T'i recitoj deri në agullimë
Poezitë e shkruara
Enkas për dashurinë tonë

Kjo natë e gjatë
Kush e di se ku e harroi gjumin
Më lërë të qaj sonte
Deri në mëngjes
Më lërë të dënesi në prehrin e ëndrrës

2.

Sonte kemi sa të duash kohë
Udhëtimi i jonë do jetë i gjatë
Prej një rrugë të kalldrëmtë
Do të kalojmë në një rrugë tjetër
Pranvera nuk vjen
Nëse kafshojmë mollën e papjekur

Të kujtohet se sa shumë
Ecëm mbrëmë
Rrugët ishin të gjata
I përngjanin dhembjes sonë
Ti ishe vetëm një lule
Në varfërinë e stinës

Të thash kemi kohë
Mbase është pranvera
Por kallkanët po pikojnë si lotët
E nuseve nga çatitë e rrënuara
Dimri ishte i pa përshtatshëm
Na ngriu lotin në sy

3

Kurse ne përherë kishim kohë
Blinim byrek me djathë
Ngase ty
Nuk të pëlqente aroma e mishit

Kallkanët shkriheshin
Diku pas maleve
Si një zogë nga veja
Dielli e nxirrte kokën
Nga përgjumja e mëngjesit

Pemët shkundeshin nga të ftohti
Behari kishte nisur
Me i çelë lulet më të bukura
Kurse sytë e tua të gështenjta
I përngjanin dy gurëve safiri

4.

Ti nuk e kuptove dhimbjen time
Me fashat e kujtimeve
I lidhe plagët e kohës
Ashtu siç thoshe
Koha shëron çdo shpirt të vrarë
Por ja
Asgjë nuk shëroi gjëma e bagremit

Kjo natë e gjatë
Pa asnjë dalje nga dhembja
Më rri sonte mbi kokë
Si ajo shpatë e përrallave
Më rri po ai kërcënim
I fjalëve të akullta të erës

5.

Nuk është koha
Kur njerëzit dorëzohen
Unë nuk i besoj më askujt
Ti i shembe të gjitha urat
Si mund të kaloj
Përtej bregut të dhembjes
Si mund të iki
Nga ky trishtim që lëshojnë degët

Jam shndërruar në gur varri
Askush nuk më kupton
As të vdekurit nuk më duan
Si të eci nëpër këtë sterrë
Si të qëndroj
Pranë kësaj ofshame

6.

Sonte dua të luftoj
Me çdo kë
Nëse duhet
Edhe me perënditë

Por më lëshoni njerëz
Largojeni këtë këmishë
Të bardhë
Nga lëkura ime e djegur

Sonte tërë botës
I  kam shpallur luftë
Dua të sfidoj çdo kë
Por këtë nuk mund ta bëjë
Me zemrën time të thyer

*Prishtinë,20 dhjetor 2013*

7.

Kjo ditë për befasinë time
I ka hapur sytë
Më shikon si të ishte e dehur
Dy pika lot
Ortek i bardhë bore
Rrokullisen teposhtë mollëzave

Gjethet e zverdhura
Bien nga degët e thyera
Thyhen edhe shtrezet e kristalta
Të një mëngjesi të vrarë
Dy zogj të verdhë
Plandosen për tokën e zhuritur

Nga kajsishtat po ikin lejlekët
Kanë zënë të dorëzohen stinët
Shirat e kësaj vjeshte
Po u përngjajnë njerëzve të vetmuar

Drurët dënesin
Me një vajë të pashuar
Dënesin me lot drerësh
Një mall i largët
Paska mbetur peng te korijet

8.

Dje ishte një ditë pa ngjarje
E tejzbrazur
Asnjë fjalë nuk shënova në ditar
Vetëm era mbeti e gozhduar
Si një kryq në shpirtin tim

Ti nuk ishe askund
Mendimet e tua i lë diku tjetër
Mbetën jashtë mureve të kujtesës
I përngjaje pendës së një zogu
Që kishte pësuar një metamorfozë

Unë e dija
Herët a vonë ti do të pendohesh
Dhe sot po qan
Si mjellma në sytë e detit të tërbuar
Po qan me varkat e fundosura

9.

Më kujtohet
Ishte ditë e vranët kur ti u largove
Atë ditë binte një shi i prushitë
Binte
Një lloj lagështie e padurueshme
Në tërbimin tim të shfrenuar

Askush e as ti
Nuk jeni në gjendje të kuptoni
Ngrysjen e sterrës së qiellit katran
I tillë ishte qenia ime
Mbuluar me një tyl trishtimi

Nuk di më
Sa here që preki nëpër trupin tim
Nuk i ndjej të prekurat
Ndoshta as që ekzistoj në këtë lojë
Jam shndërruar në diçka
Që nuk i përngjan asnjë forme ekzistuese

1o.

Si një dru shkretëtire
Kam mbetur në këtë oazë vetmie
Kudo një boshllëk i tejdukshëm
Duart e mia të nakatosura
Prekin hijen e thyer të pritjes

Dielli paska ikur tej përtejmes
Merimanga vrasëse
Thurë rrjetin e dyshimtë
Ky dimër posa i mbylli portat
Acari i kristaltë
Hyri në shpirtin e kallkanëve

Dikur vonë
Filluan të duken meteorët
Vraponin qiellit kuajt e verbër
Si trenat e dehur hungëronin lukunitë
Një natë si kjo
Mos të ndodhtë me asnjëherë

11.

Më ikën miqtë
Asnjë mikeshë nuk ka mbetur
Në kornizën e thyer të kujtesës
Nga kjo fotografi po largohen hijet
Çdo gjë po zhduket çka ishte e imja

Vetëm një zë i vetmuar
Bredh rrugëve të fëmijërisë
Jashtë mureve gurëzohen fjalët
Kjo kornizë e zbrazët
Rri në heshtje
Rri dhe kuvendon me vetveten

Thashë edhe më parë
Më ikën miqtë
S'ka mbetur më njeri
Në këtë fotografi
Vetëm disa silueta si gur varri
Rrinë ngulur nëpër sinorët e kujtesës

## KU VDESIN KUAJT E LUFTËS

Nëpër shëtitoret e qytetit
Njerëzit blejnë dhe shesin kotësinë
Ajri i ndotur turbullon mendjen
Kafshimi i një gjysmë molle t'i rrudhë buzët

Këtu shiten disa lloje protezash
Prej atyre të njerëzve me një këmbë
Deri te ata
Që përtypen si qetë e lodhur
Proteza gjymtyrësh dhe fjalësh

Ky treg i çuditshëm
Për çdo ditë
I shtrinë krahët kah perëndimi
Shkon deri atje
Ku vdesin kuajt e luftës

Kur janë ditët me shi
Çmimet kanë një rrënje
Marramendëse
Zbresin deri në atë shkallë
Sa që askush nuk blenë
E as nuk shet më asgjë

## VESHI JONË ANEMIK

Kur ecim
Nën hapat tona sklerotike
I fshehim të gjitha mungesat
E mundshme
Ato të pamundshmet
Fundosen vetvetiu në qenien tonë

Kur pas shpine dikush na thërret
Veshi i jonë anemik
Bëhet se s'dëgjon fjalë njeriu
Injoron zukamën e mizës
Kur fluturon rreth boshtit të vetë

Mbrëmjeve ecim rrugëve të parrugë
Me një të kërcyer
Kapërcejmë vigun
Që ndan qytetin në dy pjesë

Përtej zërit të drurit
Nuk jemi në gjendje të dëgjojmë asgjë
Vetëflijohemi
Si fluturat e demoralizuara

Kur ecim nën hapin tonë sklerotik
I numërojmë mëkatet e ditës
Dhe më pastaj
Për ta shfajësuar vetveten
Para syve të botës vetë ndizemi si qiriu

## I MJELIM KALLKANËT

Dremisim pak si të humbur
E pak si të dehur
Nën hapat e lodhura të erës
Ndalemi te druri i përmallimit
Nëse kemi lot
Qajmë deri në mëngjes

Nëpërmjet shijes së hidhur
Të amalgamës së verdhë
Përtypim vuajtjen
Si kau i tërbuar e përtypim ditën

Barin e egër te shelgjishtet
E hedhim pas shpinës së erës
Si të shastisur
I shikojmë njerëzit në sy
Dhe qeshim pa hezituar
Derisa takohemi me vetveten

Kur na premton koha
Shndërrohemi në iluzionist
Dhe i kafshojmë
Çmendurisht i kafshojmë gishtat tona

2.

Nga sythat e degëve të mollës
Shkulim ekstazën e dremitur të pranverës
Dhe në heshtje
Si në një procesion
I shikojmë ndryshimet atmosferike

Pastaj si përherë
Shtiremi se jemi të pafajshëm
Dimrin e presim me gjakftohtësi
Kur kemi kohë
I mjelim kallkanët
Nga shpirti acartë i dimrit
Nxjerrim një lloj eliksiri
Për shërimin e plagëve nga fjalët

## NJË MJEGULL E DENDUR

Nuk di se kah po shkojnë
Ose nga po vijnë kalorësit
Kush i shtrydhi mjegullat
Nga lotët e mendimit tim

Një dorë e zgjatur hyri në baladë
I shkundi pemët e kujtimeve
Cila nënë qante mbrëmë
Dhe lotët u bënë shtrezë pikëllimi

Qe disa net me radhë
Nuk pushojnë krakëllimat
Një mjegull e dendur
Po zbret nga malet
Zbresin edhe tërbimet e lukunive

Mbase po ndryshojnë kohërat
Nëpër degët e thyera të plepave
Bulëzojnë piskamat
Nuk reshtin
As zërat e trishtuara të kukuvajkave

## FISI IM

Duke filluar që nga gjeneza
E deri më sot
E tërë bota
Ngarend pareshtur
Dhe s'ndalet akoma
Duke e lakmuar tokën e premtuar

Kurse fisi im
I lindur nga ky gur stralli
Nuk vrapoi pas asnjë toke
Aq shumë e deshi
Këtë gur urori
Sa që u ngjiz
Me shpirtin e tij të stralltë

**PËR NJË PUTHJE**

Njeriu akoma nuk ndryshoi
Për një puthje
Është në gjendje të transformohet
Edhe në djall

Nuk i përkulet asnjë perëndie
Mbretërit nuk ekzistojnë
Në gjeografinë e shpirtit të tij
Sa ora abdikon
Nga çdo e drejtë njerëzore

Për dashuri
Hi e pluhur bëhet
Vetëm për një puthje të zjarrtë
I zbret nga froni i Olimpit
Perënditë e të gjitha kohërave

**TOKA IME**

Kjo tokë e mirë
Sa herë që e vura kokën mbi të
Mi shëroi plagët e hidhura
Edhe në dimrat më të acarta
Pati  mirësinë të mi ngrohi damarët

Herë e pata nënë e herë babë
Asnjëherë nuk ngjau të ofshante
Dhembjet ishin të huaja për të
Toka ime ngjizur me legjenda
Toka ime
Djepi i stralltë i gjyshërve të mi

Edhe nga një largësi
Sa herë që më merr malli për ty
Unë kthehem me zogjtë e mendjes
Të përqafoj aq shumë
Sa që çmallem
Për njëmijë vjet të ardhshëm

## AS GURI I VARRIT TË GJYSHUT

Sot paskam shumë pak kohë
Dua ta mbështes kokën për atë muranë
T'i dëgjoj thirrjet e nëntokës
Si dikur
Kur i dëgjoja se si vraponin
Kalorësit e shirave

Ju lutem
Mos më largoni nga kjo kënaqësi
Unë nuk ika nga atdheu im
Pse desha

Më përzunë çakajtë e egër
Më dëbuan përtej deteve
Sa që sot
Nuk më njeh
As guri i varrit të gjyshit

Më ndihmoni ju lutem
Kam nevojë
Kam shumë nevojë sonte ta ndjej
Aromën e barit të atdheut
Atë aromë
Me të cilën zuri shtat fëmijëria ime

# PËR PUSHKËT E GJYSHËRVE TANË

Ishte një rrugë e gjatë
Ne ecëm
Ecëm pandërprerë
Nëpër dendësinë e një mjegulle

Drurët dhe lisat na bënë konak
Gjethet i patëm dyshek e jorgan
Na mbulonin shpatullat
Si dashuria e atdheut

Kur kishim etje
Nëpër zgërbonja lisash pinim ujë
Çmalleshim me këngët e erës
Atdheun e kishim shumë afër
Më afër
Se lëkurën tonë të grisur

Më kujtohet
Si sot më kujtohet
Kur vinte mesnata
Yjet uleshin në sofrën e madhe
Të kësaj toke të përvuajtur
Uleshin dhe pareshtur na tregonin
Tregime fantazmagorike
Për pushkët e gjyshërve tanë

*Prishtinë, 21 dhjetor 2013*

# DISA HIJE TË BLERTA

Nëpër rrugët e qytetit tim
Kanë zënë
Të ecin lakuriq perëndit e dehur
Pa e përfillur askënd
Kalojnë tej shëtitoreve
Shkojnë deri te dyqanet e kukullave

Një shi i dyshimtë po bie mbi flokët
E shprishura të kambanës
Disa hije të blerta
Ngjizen me muret e mykura
Nën Urën e Gurit myshqet lozin
Një valle të lashtë mortore

Këndej pari kalojnë edhe endacakët
Profetët blejnë dhe shesin  disa lloje
Librash të shenjtë
Nëpër skutat e faltoreve
Herë kyçen
E herë shkyçen qirinjtë
Prej dhjamit të mjegulluar të kujtesës

## KUSH I SHKUNDI MOLLËT

Kjo trajtë e këtyre fjalëve
Disi po rri varur në kujtesën e erës
Kush i shkundi mollët
Kur arratisej pema e vetmuar

Nga qenia e hidhur e dhembjes sime
Pikonte po ajo dhembje
Si e Gjergjit
Që asnjëherë nuk u shërua

Mbrëmë askush nuk trokiti në dritare
Asnjë hap klandestin
Nuk kaloi pranë çezmës
Vetëm disa hije të trishtuara
Ikën tej plepave të prera
Nata u fundos në dhembjen e Titanikut

Humbën edhe zërat e mjegullave
Shirat tani më
Shkuan të pushojnë në brigjet e etjes
Tatuazhi i një sfinksi prej dune
Kishte zënë myk të verdhë
Nga rrjeti i shqyer i merimangës
Pikonte eliksiri i së nesërmes

## QË NUK I PËRKET NJERIUT

Kalojmë rrugëve
Ose notojmë deteve si anijet lugetër
Fundosemi mes gotave të palara
Rrimë me natën e dehur
Dhe deri në mëngjes
Kërkojmë vetveten mes tavolinave

Dikur kur dielli i mykur
Na shikon me një sy
Ne veç atëherë bredhim
Si bryma e verdhë
Nëpër të kaluarën e erës
Bredhim pa asnjë qëllim shtigjeve
Të mbetura peng kujtesës

Kur përfundon kjo aventurë
Ne i kërkojmë duart tona
Diku nëpër librat e vjetër
Ose në mesin e mbeturinave
Ku flenë
Shiringat e të gjitha sëmundjeve

Një zë asnjanës
Që nuk i përket njeriut
E as zërit shurdhues të shpendëve grabitqar
Më rri afër mbamendjes

Dhe troket
Pandërprerë troket në kujtesën e erës
Ky zë shurdhues
Mos qoftë në shpirtin tim

Po frynë një furtunë e çmendur
Ora në stacionin e trenit
Ka kohë
Që është ndalur dhe nuk punon më

## NGA TRARËT E TYMOSURA

Pa reshtur po shkundet qielli
Flokët e akullta dridhen
Po dridhen
Si kallkanët e kujtesës
Duart e plagosura të stinës

Mëngjesi i acartë
Po i shkund këmishët e trishtimeve
Një stinë si këtë të sivjetme
Mos pafsha më asnjëherë

Trenat si kuajt e dehur
Po hingëllojnë
Çatitë janë rënduar
Nga një bardhësi e paepur
Jashtë mureve të mendjes
Qajnë fëmijët e braktisur

Kjo kohë e ngrirë i ka hapur sytë
Dhe shikon pasqyrën e thyer
Asnjë udhëtarë nate
Sonte s'trokiti në portat e hanit
Nga trarët e tymosura
Kanë filluar të zgjohen krismat

## VETËM HESHTJA E ZHVESHUR

Eci nëpër këto shtigje
Askund s'shoh trajtën e ndonjë udhe
Nata e ngarkuar me sterrë
Pas shpine troket
Troket e s'ndalet në mendjen time

Disa pika shiu po bien
Pareshtur
Trokasin në xhamat e syve

Me mua ecin edhe drurët
Një rrugë e largët para nesh
Në këto çaste shtrihet
Si një shpresë e pa arritshme

Vetëm heshtja e zhveshur
U bashkohet siluetave
Të shthurura të mendjes

Degët e thara të lisave
Trokasin nëpër kujtesë
Sa i largët
Më duket mëngjesi i kësaj nate

## KUR AJO QANTE ME NGASHËRIM

Në syrin antik të portretit
Dënes një kornizë e thyer
Jashtë mendjes së kallkanëve
Rri strukur
Shikimi i meteorit të verbër
E tërë lagja mbrëmë festoi
Shkundjen e mollës së egër

Erdhën dhe ikën fëmijët
Sa ora nën një çati
U mpinë dhëmbët e shiut
Mjegullat lëviznin ngadalë
Në anën e kundërt të akrepave të orës
Nuk pushonin zërat

Një tren i çmendur
E kishte humbur rrugën
Udhëtarët e hershëm kacafyten
Si gjelat
Nga valixhet e drunjta
Zunë të ikin
Të gjitha ëndrrat
E shirave të vonuara

Pranë binarëve të shthurur
Disa pasagjer të vonuar
Pinin kafen farmak
Fërshëllima e fundit e trenit me avull
Zuri të kotej
Kur ajo qante me ngashërim
Në prehrin e mëngjesit

*Prishtinë, 22 dhjetor 2013*

# NJË MJEGULL E PËRHIRTË

Ike nga realiteti
As në ëndërr më nuk të njoh
Në çdo kohë
Po shkunden pemët
Një fantazmë më rri mbi kokë

Më rri si guri i murrmë
Dhe kryqi im i i harruar
Te një dunë prej varri
Po qan një zog i zi

Shirat më nuk vijnë këndej
U pëlqejnë aromat e jodit
Dhe të valëve të kripës
Unë merrem me vetveten time
Por kot
S’kam se çka tu bëjë duarve

Nga korijet e memories
Kanë zënë
E po largohen kojrrilat
Është tmerr
E përtej tmerrit
Kur e ndjen vetminë e vetmuar
Në shpirtin klandestin të erës

As sonte e as nesër
S'do të trokas askush
Në Xhamat e thyer të kujtesës
Një mjegull e përhirtë
Me vite të tëra
Paska mbetur peng
Në syprinën e trishtuar të liqenit
Me ngashërim të paparë
Dënesin pulëbardhat e plagosura

## ÇFARË TË BËJË NË KËTO ÇASTE

Sonte bënë të ftohtë
Mbi telat e kitarës bie teri
Një ter i zi
Si vreri sillet vërdallë meje
Vetëm një copë e heshtjes
Bënë shaka
Me lagështinë e trishtueshëm të mureve

Mos ndjefsh dhimbje të tillë
Rrëqethen thinjat e flokëve të erës
Një mal me sëmbim lëshohet
Lëshohet ngadalë mbi trupin tim
Lëmekem
Si korret e thata më lëmeken këmbët

Çfarë të bëjë në këto çaste
Me kollitjen e erës
Dy duar përqafojnë drurin e thatë
Ka kohë që kanë ikur zogjtë
Nga shterpësia e zërit
Ku asnjëherë s’dinë të ndalen shirat

## DISA IKONAVE TË ARDHURA

këto pak gjëra në dhomën time
Kurrë nuk kanë qenë të miat
Ishte dikur një tjetër njeri
Para meje
Ky brisk rroje ka lëruar
Me qindra fytyra të lëmuara

Në tehun e mprehtë
Ka një erë gjaku
Që nuk i përket ADN-së sime
Mbase i takon ndonjë tjetër krijese
Ardhur nga galaktika

Sa herë që fërshëllej nën dush
Dëgjoj një këngë të lashtë
Prej uji e cila hynë
Dhe del si një ikanak
Nga flluskat e fryra të shkumës së sapunit

Thonë se dikush tjetër ka banuar
Në këtë dhomë romboide
Ja mbi këto korniza në formë të trekëndëshit
Shihet fare çartë se i kanë takuar
Disa ikonave të ardhura
Nga një tjetër hapësirë e panjohur

# NË ÇDO KAFSHIM FSHEHARAK

Shiko miku im
Shiko se si po ecën ky njeri
Çdo hap që e hedh i përngjan
Ecjes së drurëve halor

Sa herë që i ngrit duart lartë
Nga gishtat skelet
Shkunden me qindra gjethe
Mos më thuaj
Se nuk i përngjan drurit të egër

Edhe kur hanë
Nuk i përngjan njeriut
Ka një tjetër lloj kafshimi
Sa herë që i shtrëngon dhëmballët
Kërcëllojnë si binar trenash

Ka një uri të paparë
Është në gjendje me përtypë
Edhe gurin e stralltë
Në çdo kafshim fsheharak
Nga shkëndijat e pabesa ndizen
Fusha të tëra kallamesh

## MURET AKOMA PËRPLASEN

Muret përplasen mbi kokën time
Tavolina e çrregulluar
Mezi qëndron në këmbët e veta
Sa me afsh i putha mbrëmë
Të dy buzët e gotës së dehur

Nata ishte e gjatë
Unë ti dhe shishja e verës
Këndonim një serenatë
Degët e shimshirit na bënin hije
Kurse hëna me qesëndi na shikonte
Nga një këndvështrim i zogut rebel

frynte një fllad i freskët mali
Nga vrimat e kujtesës
Fluturuan zogjtë
Këmisha ime e fëmijërisë
U lëshua në gjysmë shtize
Muret akoma përplasen
Për kokën time të shthurur

## NJË YLL GJASHTË CEPASH

Ishte natë
Ndoshta qielli kishte një pamje alergjike
Orë e çast yjet endacak
I ndërronin vendet
U përngjanin
Anijeve të fundosura

Peshqit fluturues rrinin mbi një kep
Dhe shikonin të habitur
Se si një hënë e bluar
Në qindra copëza të kristalta
Dukej si stërkalë shiu

Meteorët vraponin si kuajt e egër
Nëpër qiellin e grisur
Nuk ndaleshin
As ngarendjet e kometave
Një yll gjashtë cepash
Mbi petalet e trëndafilit të gurtë
Ëndërronte diellin

## NË EGON E TYRE TË SHPËRFILLUR

Kur hidhërohen njerëzit
Ngjajnë papagajve që flasin shumë
Mbështeten për muri të kalbur
Derisa bien për toke
S’lëvizin vendit

Jetojnë nën peshën e etheve
Kanë një ndjenjë të akullt
Hidhërimin e pranojnë si virtyt
Dhe si të tillë
U përngjajnë drurëve që flenë dimrit

Kur dalin nga rruga e së keqes
Me të mbathura sportive
Vrapojnë rrugëve
Që vuajnë nga ethet e zeza
Nuk ndalen askund
Derisa të shfajësohen nga mëkati i tyre

Ecin këta njerëz
Pa ditur askurrë se ku
Dhe kur do të mbërrin
Në egon e tyre të shpërfillur
Që nga mosha e adoleshencës

## RRUGËVE QË NUK KANË DALJE

Shpeshherë më pyesin
Se kush jam
Kukull në vitrinë
Ose njeriu që s’e di emrin e vet
Unë e njoh vetëm heshtjen

Çfarë rëndësie ka emri
Kur ne të gjithë vuajmë nga skleroza
I kemi harruar rrënjët e ekzistencës
Dhe u përngjajmë
Fundit të tunelit pa dritë

I mbushim xhepat me gjethe të verbëta
Si zëri endacak i natës
Bien për toke degët  e thara të vjeshtës
Dimri po hynë
Nëpër dejtë e mendjes së shthurur

Kjo ngricë e përkohshme
Më duket se po bashkëjeton
Me kallkanët
Nën degët e manit të ngarkuar
Me trishtim
Si e keqja fshihet një dimër i mbrapshtë

*Prishtinë, 23 dhjetor 2013*

## MURET E LAGËSHTA TË KUJTESËS

Sot shkruajmë letra njëri - tjetrit
Letra pa ngjyrë
Që u ngjajnë fjalëve të zbrazëta
Me zarfe prej mjegulle
Sa herë që prekim tastierën e kallkantë
Na sëmbojnë thellë në shpirt
Tingujt elektronik të natës

Mbase një zbrazëti e tejdukshme
Rri ulur në mendjen tonë
Dhe me gishtat e saja skelet
I prek pa ndjenja
Muret e lagështa të kujtesës

Dikur shkruanim letra me zemër
Kurse sot fjalët i dërgojmë nëpër largësi
Që vuajnë nga anemia
Mbase edhe të lënduara
Të  përziera me shpirtra të plumbta
Fjalë prej akulli të kristaltë
Që nuk zënë vend në asnjë frymë njeriu

# VARRI

Paska mbetur lakuriq druri i jetës
Kanë rënë edhe gjethet e fundit
Një mëngjes si ky
I kësaj vjeshte
Mos e përjetoftë më agullimën

Ne ecëm si dreri i egër ecëm
Deri te vau dhe përtej burimit
Nata ishte ngarkuar me yje
Sa që shkundej
Si degët e mollës së pjekur

Askund asnjë fjalë prej shiu
Nuk ngjan të këndojmë me meteorët
Disa kometa të pikëlluar
Si qyqet e zeza
Dënesnin mbi një varr të panjohur

Asnjeri nuk di
Se kujt i takon ky varr
Mos është i ndonjë ushtari
Ose të ndonjë profeti anonim
Mbase edhe i prostitutës
Këtu dita i përngjan
Enigmës së një kryqi të humbur

Paskan mbetur lakuriq edhe gurtë
Ky mermer i kuq i Kosovës
Që rri mendueshëm këtu
Kush e di
Se për cilin njeri e sollën
Nga atdheu i grimcuar i zogjve

## SA HERË QË TËRBOHET

Bredhim mes një zhurme shurdhuese
Nëpër stërkalat e shiut të xhamtë
Bien si gjethet e vonuara
Po bien stinët

Fëmijët kanë zënë të rriten
Adoleshenca
U ngjan kuajve të erës
Duke pirë ujë me mëgojëza të arta
I këpusin dizgjinët e mjegullave

Era këtu ka një pamje
Që s'krahasohet
Me asnjë lule të egër
Herë ngjan të ecën vertikalisht
E herë
Horizontalisht kalon nëpër labirinte

Në çastin kur nuk mundet me e ndal vrapin
Hingëllon si kali i paçjerrë
Në frymën e tij flenë
Perënditë e erërave
Sa herë që tërbohet i përngjan Eolit

## VALIXHET

Nëpër skutat e harruara
Dhe të papastra të stacioneve
Mes gazetave të hedhura
Flenë valixhet prej kartoni
Që u përngjajnë
Njerëzve të vetmuar të mëngjeseve

Ka edhe të atillë të drunjta
Me shije arre
Vijnë nga shekulli i shkuar
Të stërmbushura me shiringa
Nëpër stolat e papastra
Nga nikotina e verdhë
Avullon një shije e mykur duhani

As ora e murit nuk është e saktë
Këtu çdo herë trenat vonohen
Ose me ditë të tëra s’dëgjohet fërshëllima
E egër e mëngjesit

Një qen bredhës për çdo ditë
Nëpër qeskat e shqyera të najlonit
E gjen bukën e vetë të përditshme
Që kundërmon
Si hudhra të prishtë në pranverë

## NOTON ME DALLGËT E ËNDRRËS

Kur netët nuk janë të qeta
Nga një gjumë i përdalë
Përplot trishtim njerëzor
Zgjohen ankthet

Hijet e vrara nëpër dhomë
Ecin si makthet
Me ingranazhe të trishtuara shkelin
Mbi çatitë e rrënuara të shpirtit

Të brendshmet dhe jashtëqitjet
E jorganit bëhen copë e grimë
Jastëku si një varkë e thyer
Noton me dallgët e ëndrrës

Mbi shkumën e trishtuar
Të dyshekut
Ngjanë përmbytja e përgjumjes
Nga djersitja e mureve sëmuret dyshemeja

Nata si nëpër një ëndërr të keqe
Kalon rrugëve
Me hapa të lodhura
Deri te kryqi ecin edhe njerëzit

Dhoma ime e gjumit
Si përherë ofshanë
Zëri im në një skutë të harruar
Lexon ditarin e një kohe të grisur

## DIELLI I HARLISUR SI ERA

Megjithatë
Sonte s'është koha të mbyllen dritaret
Ne i hapëm fjalët
Ashtu siç hapen petalet
E luleshtrydhes së egër

Për herë të parë
Deshëm të mësojmë nga bleta
Sekretin
Të vetmen mjeshtri
Se si e nxjerrë mjaltin
Nga shpirti i virgjër i lules

Një hënë e re adoleshente
Pak më ndryshe
Mbase as nuk i ngjanë
Asaj ekzistuese
Ka zënë të lëshoj rrënjë adventive
Në mendjet e njerëzve

Dielli i harlisur si era
Në krifat e thinjura të kuajve
Nuk e ndalë galopin e arritjes së qëllimit
Sa që potkonjtë e argjend
Nxjerrin xixa zjarresh

## SHIU I ZI STERRË

Këtu koha ndryshon
Ose asnjëherë nuk ndryshojnë gjërat
Njerëzit nuk mbajë kapela
Thonë se kokat e këtyre banorëve
Nuk i durojnë kapelat
Por arsyen askush nuk e di
Ose nuk e tregon

Përherë këtu bie shi
Në zërin e erës lagen kujtimet
Piskamat dëgjohen shumë radhë
Ose s'dëgjohen asnjëherë

Secili i kontrollon mendimet e të tjerëve
Derisa egoja e tyre
Ngarend me ideja të shthurura
Dhe shiu nuk pushon

Nëse shkojmë në atdheun e gjyshërve
Vështir se mund të përbirohemi
T'i hapim dyert e mbyllura
Të parët tanë i kanë harruar  mirësjelljet
As nuk të presin para dyerve
E as nuk të përcjellin

*Prishtinë, 24 dhjetor 2013*

2.

Në cilin do çoftë varr
I lëshojmë lulet e Plastikës dhe largohemi
Nuk lexojmë asnjë lutje
Sepse shurdhmemecët s'dëgjojnë

I mbyllim dyert e thyera
Dhe ua kthejmë shpinën kohës
Që na tradhtoi
Sërish shiu nuk ndalet
Pa reshtur bie në lotin e gurit të hidhur

Përpos britmave të pa koordinuara
Nuk dëgjohet asnjë zë njeriu
E shiu i vjeshtës
Nuk ndalet në këtë dimër
Bie
Pa reshtur po bie
Prej kallkanëve të kujtesës

3.

Mbi lëkurën e njomë të barit
Po bie një shi i prushtë
Te dyert e varreve askush s'troket
Një dunë prej hiri
Dënes mbi një gur të murrmë

Një degë e tharë mështekne
Rri ulur kacule
Dhe vajton mbi një varr
Vajton tok me gjethet e njoma
Të gështenjës
Asnjeri nuk kaloi këndej pari
Vetëm fryma e vetmisë
Bredh si fantazma e Hamletit

Ka kohë që po bie ky shi i çmendur
E s'ndalet
Duke riguar trishtim
Mbi flokët e erës
Si në shpirtin e një ëndrre
Pikojnë retë
Qielli ka zbritur aq poshtë
Sa që e prekim me dorë
Shiu i zi sterrë s'pushon mbi kokën time

**DËSHIRAT**

Ndoshta jam çmendur
Kurrë nuk mund t'i njoh dëshirat e mia
Orë e çast ndryshojnë
Nga njëra - tjetra
Secila u përngjanë njerëzve labil

Herë janë të buta me një dozë dashurie
E herë të ashpra
Si shpirtrat e këtyre maleve
Kur ngarkohen
Me shirat e urrejtjes

Ecin rrugëve pashpresë
Nëpër çdo ëndërr fusin kokën
S'lagen nga rrebeshet e shirave
Ecin deri në pambarim
Dëshirat e mia të paplotësuara

## DRUR I PIKËLLUAR

Stina e acartë
Trotuaret me duar të ngrirë
Si qirinjtë e akullt lëshohen kallkanët
Ca shpirtra të thyer kristali
Pa shpresë bredhin shëtitoreve

Gjumi fshihet nëpër zgërbonjat e fjalëve
Heshtja ka marr udhë
Dhe vrapon xhadesë së ngrirë
Një arabaxhi i moshuar
Kotet mu si kjo natë e acartë

Kuajt e mi të mirë i numërojnë hapat
Ecin nëpër lodhjen e sterrës së plagosur
Një qyqe e bardhë sonte
Për herë të parë
Vajton mbi një degë të dyshimtë

Kurse kuajt e lazdruar
I krehin krifat e thinjura të natës
E nata ngarkuar me trishtim
As që i ka mbyllur sytë
Sonte nuk fle askush
Druri i pikëlluar vajton tok me qyqen

# DELTE VETËM NJËHERË NË DITË

Mbështete kokën
Mbi supin tim të dërmuar
Nëse do qaj sonte deri në mëngjes
E di se vaji yt
I përngjan vajit të zogjve
Kur qajnë mbi vezët e dështuara

Shiko e dashur shiko
Se si qan edhe kjo hënë
E varur për degët
E thyera të mjegullave
Qan
Mbase sonte do vallëzoj
Për herë të fundit
Tangon e fëmijërisë
Të cilën kurrë nuk e harroi

Po bie shi
Pa ndërprerë po bie
Mbi flokët e shprishura të mjegullave

Të kujtohet ylberi
Kur te kodra e diellit
Delte vetëm njëherë në ditë
Kurse herëve të tjera fundosej
Si Titaniku në detin e dallgëve të pashpirt

## KA MBETUR NË NJË ËNDËRR

E tërë e kaluara ime
Ka mbetur në ëndërr
Ka mbetur
Si një peng që nuk të lë rehat
I cili në çdo kohë të ngacmon
Dhe s’të lëshon të ecësh përpara

Të rri në qafë si një gur sinori
Ta largosh nuk guxon
Janë disa kode
Nga të cilët nuk mund të ikësh
Je i detyruar ta bartësh si kryqin
Ky lloj pengu
Peshon më shumë se çdo jetë

Sa herë që i fshehim duart prej vetvetes
Ngjanë që të ecim si drurët
Asnjë njeri nuk bisedon
Për të kaluarën
Kurse e ardhmja
As që duket në horizont
Fshihet si e vërteta pas shpinës
Së mëkatit të parë të  njeriut

*Prishtinë, 25 dhjetor 2013*

# JANË DELIKATE

Sot është fare lehtë
Dhe krejtësisht ndryshe
Shumë më ndryshe se në kohërat tona
Sepse miqtë e mi
Mund të blejnë ndonjë kukull
Në cilën do vitrinë të qytetit

Ka edhe të tilla që ruhen nëpër valixhe
Dhe sa herë u teket kodoshëve të sotëm
I frynë me disa mjete të sofistikuara
Siç ne në fëmijërinë tonë
Që i fryfshim gomat e biçikletave

Të dashurat e ditëve të sotme
Sipas dëshirës herë shfryhen
E herë fryhen me pompa plastike
Janë tejet delikate
U përngjajnë poçeve elektrike

Edhe gjumin e bëjnë në ndonjë sirtar
Jetojnë të mbuluara
Me pluhurin e kohës
Për nga kërkesat janë shumë modeste
Me muaj të tëra gjallërojnë
Nën mbretërinë e drynit të ndryshkur

## NUK MUNGOJNË AS KËMISHËT

Njerëzit e qytetit tim
Sot vishen me modën e fundit
Netëve të vona
Kohën e kalojnë nëpër varre
Deri në asht
I zhveshin të vdekurit

Kanë aq shumë palë këpucë
Sa që shesin nëpër tregje
Me një çmim qesharak
Nuk mungojnë as këmishët
Për të gjitha moshat
Kanë edhe pantallona me shumicë

Tek këta matrapaz gjen kollare
Për çdo stinë
Dhe që i përshtaten çdo lloj veshjeje
Sa herë që i zhveshin të vdekurit
Po aq herë
I veshin me të mbathurat e tyre personale

## SI NJË SKILE E EGËR BIZANTINE

Pandërprerë dhe në çdo kohë
Ëndërrojmë engjëjt
Ëndërrojmë se pse këmisha e jonë
I përngjan lëkurës së regjur të djallit
Marrim frymë
Si peshqit e konservuar

Nëpër bulevarde dhe shëtitore
Ecim si kuajt e verbër
Nuk ndalemi në asnjë stacion
Në parakalimin tonë
Si nëpër ndonjë teatër antik
I shtrimë duart kah e kaluara

Një zbrazëti e padëgjuar
Del nga arka e Pandorës
Ethshëm shikon të shkuarën

Nën urat e Lumëbardhit
Si një skile e egër bizantine
Me një sekret të padukshëm
Ka zënë ta ngrehi kokën
Si cerberi i egër

## VETËM NJË LIS I VETMUAR

Sa herë që zemërohen furtunat
Në tokën tonë
Bie rrebesh i rreptë shiu
Bien edhe gjethet e një stine
Si trishtimet bien perëndit

Asnjeri nuk mbeti në këmbë
Po ikin zvarranikët
Në të katër anët e botës
Po largohen zogjtë
Kush do të mbetet me i rregullua varret

Një hije e lënduar po qanë si fëmijë
Mështekna e etur i shkund degët
Trishtueshëm jehon murrlani
Si një zog i braktisur
Dënes varrtari i moshuar

Askush nuk paska mbetur
Pranë kësaj dune prej hiri
Vetëm një lis i vetmuar
I shkund degët e thata
Një peshë e rënd dimri
Rri mbi shpatullat e çatisë së rrënuar

## DESHËN

Deshën të më hipin
Në varkën e Noes
Kategorikisht refuzova
Unë nuk shkoj askund
Pa kryqin tim pagan

Kush jeni ju
Të më urdhëroni
Se çfarë të bëjë
Kur fisi im e njihte kryqin
Ju keni fryrë në brirë dreri

Ecni udhës së juaj
Shkoni ku të doni
O njerëz të mirë
Unë pa identitetin tim
S'lëviz dot asnjë hap

Deshën të pabesët
Çfarë s'deshën të bëjnë me mua
Por unë eca vertikalisht
Ashtu siç ecte krenar
Atdheu im
Në kohët e idhujve
Kur vdiqën Zotat e Olimpit

## VASHAT PREJ PLASTIKE

Ndoshta tani është koha
Kur duhet të jemi të sinqertë
T'i heqim maskat
Nga fytyrat e hijeve

Të ecim me dashnoret tona
Pa komplekse
T'i nxjerrim nga vitrinat e papastra
Të brendshmet e natës

Nuk është turp të ballafaqohemi
Me egon tonë të sëmurë
Secili prej nesh
Është i ngarkuar me mëkatin e vet

Dhe me nga një përmendore
Lakuriqe në shpirt
Sepse shpirtin e kemi të zhveshur
Deri në asht

Kalojmë rrugëve lakuriqe
Ndjenja e jonë
Protestonë në heshtje

Kur zbresim në tokë
Si shirat e liga
I varim sytë mjegullave
Nëpër vitrina kukullash
Ku shiten me çmime marramendëse
Vashat prej plastike me shije blu

*Prishtinë, 26 dhjetor 2013*

## MENDIMET

Mendimet janë si kafkujt
Të zbrazëta
Të tëra boshe
Nga çdo anë marrin frymë
Kur hasin në ndonjë degë të përshtatshëm
Këndojnë si zogjtë e verbër

Mes njerëzve u përngjajnë turtujve
Kur s’kanë se çka me hëngër
Në vetëdijen e tyre bluajnë gurin e kuq
Dhe në të shumtën e rasteve
Ecin me kukëza
Ose i mbështeten xhamit të thyer të kujtesës

Kur rrinë pranë njerëzve
Një këmbë e mbajnë për ecje
Kurse këmbën tjetër për ikje
Sepse asnjëherë
Nuk ndalen të mendojnë esëll

Kështu e kanë pasur përherë
E kanë edhe sot
Jetojnë mes kafkujve të boshatisur
Si njerëzit
Me shpresa të humbura

## ÇDO STINË
## ËSHTË E BUKUR NË PRIZREN

Në behar si ujëvarë zbresin zambaket
Gocat dashurojnë pa mend
Lumëbardhi si dhëndër që s'plaket
Çdo stinë është e bukur në Prizren

Vera na vjen me afsh e begati
Të mirat i sjellë nga çdo vend
Lulja lules këtu s'i mbanë zili
Çdo stinë është e bukur në Prizren

Kur gjethet i derdhin ngjyrat e arta
Vashat punojnë në avlëmend
Dhe na shikojnë me sytë e zjarrtë
Çdo stinë është e bukur në Prizren

Kur dimri zbret me mjekrën dëborë
Oxhaqet tymojnë tërë gëzim e shend
Të dashuruarve u thurë nga një kurorë
Çdo stinë është e bukur në Prizren

# MËKATI

Mëkati është
Buka e jonë e përditshme
Me ose pavetëdije gëlltisim
Tek e fundit jemi njerëz

Pasi që mëkatoi Ademi
Pse të kursehemi ne nga mëkatet
Si mund të jetë njeriu kaq anemik
Kur në afërsi të tij
Ajo merë frymë si era lakuriqe

Një mëkat më shumë ose më pak
S'do të thotë asgjë
Në fijet e flokëve të thinjura
Kjo kafshatë e zakonshme
Ka hyrë si ajri në qenien tonë

Nën plepat e moshuar
Mëkatojnë edhe zogjtë e egër
Mëkaton edhe i shenjti
Kur e mbytë djallin
Prej mëkatit në mëkat
Ecim në përditshmërinë tonë

# AQ SHUMË U BESOJ DALLGËVE

Po që se nuk më gjeni si përherë
Te stoli im në parkun e vjetër
Dijeni se
S'do të më gjeni askund më
Unë udhëtoj
Përherë jam në udhëtim e sipër

Nuk dua kurrsesi s'dua
T'i përngjaj gurit të sinorit
Jam i papeshë
Mund të më krahasoni
Me gjethet e blirit
Fluturoj në krah zogjsh

Oqeanet janë të vegjël
Më të vegjël se një trishtil i vetmuar
Aq shumë u besoj dallgëve
Sa që më duken
Si flatrat e ëndrrave të mia

Andaj miqtë e mi
Mos më kërkoni askund
Udhëtimet tek sa kanë filluar në mua
Kur të mbërri ta njoh egon time
Do ju tregoj se sa i përngjaj vetvetes

# PREJ NJË SHEKULLI NË TJETRIN

Në këtë qytet mistik
Vetëm gurtë janë të gjallë
Më shikojnë me një lakmi të paparë
Sa me dëshpërim i caktojnë sinorët
Këta banor prej eshtrave

Në të shumtën e rasteve heshtin si varri
Asnjë zë njeriu s’dëgjohet
Shpirtrat e gurëve
U përngjajnë deleve në kullosa
Por askurrë nuk dëgjohet
Blegërima delesh

Në këtë qytet
Të gjyshërve të mi mitik
I kemi matur rrugët me pallamar trishtimi
Prej një shekulli në tjetrin
Kemi marshuar me eshtra të balsamosura

Askush nuk është në gjendje të shpjegoj
Por këtu dëgjohen piskamat e njerëzve
Edhe kur dënesin gurtë e sinorëve
Ky lloj vaji i trishtë
U përngjan këngëve majëkrahut

*Prishtinë, 27 dhjetor 2013*

# UNË VIJ TEK TI QYTETI IM

Unë vij tek ty qyteti im
Vij me shirat
Mbi krah zogjsh kthehem
Kam tepër mall për durimin e kalasë
Dhe gjëmën e Lumëbardhit

Vij për ta shuar etjen e mallit
Zogjtë e mi të verbër përherë fluturojnë
Nëpër qiellin e vrarë të kujtimeve
Unë vij tek ty qyteti im
Vij të çmallem
Me kalldrëmet shqiptare

Nëse nuk kam tjetër mundësi
I shaloj ëndrrat e mia
Që me vite të tëra hingëllojnë
Por unë gjithsesi do vij një ditë
Me buqeta të freskëta lulesh
Do i vizitoj varrezat

I kam shkruar edhe disa epitafe
Për gurtë e varreve të panjohura
Unë do të vij një ditë te ty
E di Prizreni im se ti më pret
Ndoshta si dhjakonar mbase edhe si poet

## SA PËR KURESHTJE

Ikën edhe miqtë e mi
Kanë mbetur vetëm pragjet e gurta
Që më presin në këtë moshë
Asnjë trishtil i trishtuar
Nuk kërcen më prej një dege
Në tjetrën

Ngjanë që këtu
Të vonohen edhe pranverat
Shirat nuk kaluan këndej pari
Në mjerimin e stacionit të trenit
Pashë vetëm ca valixhe prej kartoni

Udhëtarët ishin të dehidruar
Kishin ca pamje anemike
Të leckosur edhe qeshja e tyre
I përngjante vajit
Në zërat e përmbytur këndonte qyqja

Sa për kureshtje
Morra një zambak të tejdukshëm
Asgjë si në fëmijërinë time
Ishin tretur diku ngjyrat e bardha
Kishte mbetur vetëm pakë hije
Mes guralecëve të fëmijërisë

## MUNGON DIÇKA E PAQARTË

Gjërat nuk janë të përkryera
Në çdo përsosmëri
Mungon diçka e paqartë
Ja shikoje syrin e djathtë
Të Mona Lizës
Se si loton
Nga një sëmundje e panjohur

Shakullina në këtë tablo arkaike
Po i përngjan shpirtit kryengritës
Të poetit endacak
Kalorësit mbrëmë ikën
Ikën
Mbi syprinat e dendura të mjegullave

Edhe këto stërkala shiu
Sot po duken
Më shumë artificiale se sa të natyrshme

Kallkanët nën çatinë e vetëdijes
Po u përngjajnë qirinjve
Që ndizen në heshtje
Por asnjëherë nuk përfundon
Mesha e panisur
E premtes së madhe

Gjërat nuk janë të njëjta
Si ato mbi ujë
Po ashtu edhe në fund të ujit
Ato ndryshojnë pamjen
Dhe mënyrën e ekzistencës
Çdo gjë varet nga rrymimi
I dallgëve të shthurura të jetës

## MËSUAM NGA INSTINKTI

Kur e fshehim përgjumjen
Nga mjegulla e ëndrrave
Zgjohen makthet
Trishtimi ua lëshon vendin anktheve

Qeshjet i kem të pakoordinuara
U përngjajmë ditëve të mërzitshme
Nga lodhja  e jonë
Shtrydhim mëkatin e britmës
Megjithatë
Për asgjë nuk ndjejmë keqardhje

Ndoshta jemi regjur si lëkura e buallit
Gjërat e këqija
Po ashtu edhe ato të mira
Nuk na lënë asnjë përshtypje
Në jetën tonë të drurët
Fjetëm me gjethet

Nuk na kujtohen pranverat
Përherë kemi jetuar mes vjeshtës
Dhe dimrit kështu që kur kishim etje
Mësuam nga instinkti
Se si të gjejmë ujë
Në syrin e kaltër të gurit të murrmë

## DYERT E TË GJITHA FJALËVE

Ne i dëgjojmë zërat e shiut
Zërat që bien mbi një darabukë kujtimesh
Atë ditë frynte jugu
Era si e çmendur kalonte
Nën rrënjët e lisave

Mana e egër në oborrin tonë
Ishte rritur aq shumë sa që bënte hije
Edhe në oborrin e fqinjëve ardhacak
E atyre u pengonte
Çdo gjë u pengonte që vinte nga ne

Besa edhe neve të gjithëve
Na pengonin sjelljet e tyre banale
Na dukeshin të çuditshëm
Krijesa pa shije
Dhe pa identitet njerëzor
Edhe kur bënin kryq shanin Zotin

Pamë se me kësi lloj tipash
Nuk mund të bisedonim
Andaj me kohë i mbyllëm
Dyert e të gjitha fjalëve
Dhe filluam të ecim
Secili nëpër udhën e vet

## NUK TË MËRDHINË GISHTRINJTË

S'do të doja t'i ndërrojmë vendet
Ani që hiq më pak se ty
Nuk më përcjellin të mirat
Ti i ke përfunduar punët e vjeshtës
Kurse mua më presin atë të dimrit

Ky dimër i gjatë po më rri mbi kokë
Po më rri
Si kallkanët e egër në degët e çative
Furtuna nga çdo anë
Po frynë në qenien time
Kurse ti e ke më mirë
Mbështjellë me atë copë qefini

Nuk të mërdhinë gishtërinjtë
As nofullat nuk trokasin
Si vrapi i kalit të egër
Ky dimër mbase ka ardhur shumë herët
Na ka zënë pa dru e pa bukë

Ty nuk të duhen këto gjëra të përditshme
Thonë se
Në Parajsë ke gjëra me bollëk
Por prapë se prapë
Mua më ngrohin kallkanët
S’do të doja t’i ndërrojmë vendet

## SI NËPËR NJË ËNDËRR

Si nëpër një ëndërr me përplot ankthe
Eci rrugëve të qytetit
Pas meje vijnë plepat dhe nuset
Që u përngjajnë zogjve

Vijnë edhe njerëzit
Si do hije të trishtuara
Vijnë
Dhe s'kanë të ndalur ulërimat

Një qyqe e vetmuar
Vite me radhë
Vajton në brigjet e Drinit
Vajton të vetmin vëlla të murosur në gur

Një elegji sa epike
Po aq edhe madhështore
Lëshon rrënjë në brigjet e lotëve
Nga syri i një cope mjegulle
Si rrëke derdhet dita

Kurse Drini i Bardhë
Kalon i vetmuar brigjeve
Si një mbret pas abdikimit
Kalon me flokë të shprishur

Në zërin e erës bie shi i prushtë
Po shkunden edhe yjet
Me tërë fuçinë e qiellit
Po shkunden mjegullat
Si nëpër një ëndërr të largët
Dëgjohen trokëllimat e kuajve të ujit

*Prishtinë, 28 dhjetor 2013*

## SHËNIME BIOGRAFIKE PËR AUTORIN

**Adem Zaplluzha** u lind në Prizren, më 1943. Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në vendlindje, ndërsa Akademinë Pedagogjike në Prishtinë. Një kohë punoi si mësues nëpër fshatrat Studençan të Therandës (ish Suharekës) dhe Hoça e qytetit, afër Prizrenit. Ndërkohë punësohet si përkthyes në Korporatën Energjetike të Kosovës. Me shkrime filloi të merret kryesisht me poezi që nga mosha e fëmijërisë. Rrugën letrare e nisi me vjershën e parë për fëmijë të cilën e botoi në revistën "Pionieri", më 1957. Si i punësuar në Korporatën Energjetike të Kosovës bashkë me shokët e punës dhe pendës themeloi grupin letrar "Lulëkuqet e Kosovës". Në Kuadër të punës së këtij grupi letrar qe botuar përmbledhja "Ngjyra e kohës", në të cilën u përfshi një numër i konsideruar i poezive të tij. Krahas krijimeve të publikuara në revistat për fëmijë, botoi edhe një serë shkrimesh nëpër gazetat e kohës që dilnin në Prishtinë dhe Shkup. Është anëtar i Lidhjes së shkrimtarëve të Kosovës, prezent në disa antologji dhe në librin Kosova letrare të poeteshës Monica Mureshan. Është prezantuar në *Leksikonin e Shkrimtarëve Shqiptarë 1501-1990,* nga Hasan Hasani, në *Leksikonin Shkrimtarët Shqiptarë për fëmijë 1872 - 1995* nga Odhise K. Grillo, si dhe në

librin *Portrete Shkrimtarësh* nga Demir Behluli, Prishtinë, 2002Në maj të vitit 2013 Klubi i Artistëve dhe i shkrimtarëve të Durrësit ia ndau çmimin e karrierës për kontributin e dhënë në letrat shqipe. Jeton dhe krijon në Prishtinë ndërsa aktivitetin letrar e zhvillon në kuadrin e Klubit letrar "Fahri Fazliu", në Kastriot.

# BOTIME TË AUTORIT

1. “Puthje”, poezi, “Rilindja”, Prishtinë,1974.
2. “Ecjet e viteve të mëdha”, poezi, “Jeta e Re”, Prishtinë 1995.
3. “Çamarrokët e Thepores”, poezi për fëmijë, “Shkëndija”,Prishtinë 1996.
4. “Muret”, poezi, “Jeta e Re”, Prishtinë, 1997.
5. “Morfologjia e dhembjes”, poezi, “Faik Konica”, Prishtinë,2000
6. “Ai vjen nesër”, poezi, Qendra e Kulturës, Klubi letrar“Fahri Fazliu”, Kastriot, 2oo7.
7. “Letër nga mërgimi”, poezi, Klubi letrar “Fahri Fazliu”Kastriot , 2007
8. “Letër nga mërgimi 2 “ poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar “Fahri Fazliu”, Kastriot 2007
9. “Udhëndarja”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar ,“Fahri Fazliu”, Kastriot , 2008
1o. “Thirrje e gjakut”, poezi,”Qendra e Kulturës”, Klubi letrar, “Fahri Fazliu”Kastriot 2008
11. “Asgjë sikur molla”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar “Fahri Fazliu”, Kastriot, 2009.
12. “Vesa në lotin tim”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar “Fahri Fazliu”, 2009,
13. “Puthja e gozhduar”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi letrar, “Fahri Fazliu”, Kastriot , 2oo9.
14. “Kashelasha në vargje”, poezi për fëmijë,” Qendra e kulturës, Kastriot, 2oo9.
15. “Pema e bekuar”, E përkthyer, Rumani, 2o1o.

16. “Bajraktarët e vatanit”, poezi satirike, Klubi letrar, ”Fahri Fazliu” Kastriot , 2010.
17. “Hijet e ndryshkura”, poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
18.”Stuhi në Kutulishte”, poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
19. “Posa ikte nata”, poezi, “Qendra e kulturës “, Kastriot,2010.
2o. “Loja e myshqeve”, poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2010.
21. ”Lumëbardhi dhe gjëma”, poezi,”Qendra e kulturës”,Kastriot, 2o1o
22. “Metafora e heshtjes”, poezi, “Qendra e kulturës”,Kastriot, 2o1o
23. ”Hyji në Prekaz”, poezi,”Qendra e Kulturës”, Kastriot,2010.
24. ”Sinorët e hinores”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot 2010
25. ”Don Kishoti dhe Rosinanti”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, Kastriot, 2010
26.”Zjarri i dashurisë”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2010
27. ”Kurlikenet vallëzojnë”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2010
28. “Ditari në vargje”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 201O
29. “Tingujt që nuk përfundojnë”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o1o.
3o. “Shtegu i mallit”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2010
31. ”Korniza e thyer”’,Poezi, Shoqata e shkrimtarëve, -Kastriot, 2010

32. “Zgjimi i gjëmës”,Poezi, Shoqata e Shkrimtareve-Kastriot, 2010
33. “Vallja mistike”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2010
34. ”Merre kodin”, Poezi për fëmijë, Shoqata e shkrimtarëve Kastriot,2011
35. “ Letër atdheut” poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2011
36. “ Tejdukshmëria e shiut”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
37. “ Përtej teje”,poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2011
38. “Sa afër e sa larg” , poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2011
39. “Vallja e zanoreve”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
40. “Ikja e eshtrave”, Poezi për të rritur, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o11
41.”Kalorësit e mjegullave”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot, 2012
42. “Hingëllimat e shiut”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot 2012
43. “Kur pemët i ndërrojnë këmishët”. Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
44. “Mirëmëngjes Imzot”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
45. “Kafshimi i mikut”, Poezi satirike, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2012
46. “Atje tej maleve”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve , Kastriot-2012
47. “Heshtja që del në shesh,” Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, Kastriot -2o12

48. “Portat e shpresës”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve, Kastriot-2012
49. “Në dhomën time gjysmë të errët”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
5o. “Kinse Lojë Shahu”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
51. “ Për çdo dekadë nga një baladë “, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
52. “Fusha e mëllenjave”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
53. “E kujt është kjo vetmi”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
54. “Mos pyet për adresën e lumit”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2012
55. “ Stoli në parkun vjetër” Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2012
56. “Urori i stralltë”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o12
57. “Po të mos ishte fjala”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot,2o12
58. “Thyerja e urave”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve –Kastriot, 2o12
59. “ Trokëllimat në gjumin e dallgëve”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot, 2o12
60. “ Në flokët e dëborës”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
61. “Një grusht nostalgji”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2o12
62. “ Kur filluan të flasin njerëzit”, poezi, Shoqata e shkrimtarëve- Kastriot, 2012
63. “Kur stinët kapërcejnë fshehurazi”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot,2012

64. “ Lisi në rrënjët e veta” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot 2o12
65. “Eca ecëm dhe do ecim”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve – Kastriot, 2o12
66. “Fëmijët e erës”, Poezi, Shoqata e shkrimtarëve-Kastriot 2012
67. “ Çast në fund të stinës”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot-2012
68. “Si të flas me drurët”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
69, “ Më pëlqejnë mendimet e tua”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot , 2012
70. ”Andej dhe këndej kohës”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve- Kastriot , 2012
71. “Zëri i heshtjes”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2o12
72. “Kush i lexoi letrat prej erës”, poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
73. “ Fluturimi i korbave në netët pa hënë”, prozë poetike, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
74. “Koha e ime dhe koha e jote”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot , 2012
75.” Diku te një baladë”, Poezi, Shoqate e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
76. “ Sonte çdo gjë po i përngjan lotëve”,Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve –Kastriot, 2012
77 “ Ky def prej hëne”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-Kastriot, 2012
78.“Pyesni zogjtë në ikje ”,Poezi , Shtëpia botuese “Fahri Fazliu”- Kastriot 2013
79 “ Fërfërimë gjethesh”, Poezi, Shtëpia botuese “Fahri Fazliu”, Kastriot- 2013

80. “Refrene yjesh”, Poezi, Shtëpia botuese “Fahri Fazliu”- Kastriot, 2013
81. “Te delta e mjellmave”, Poezi, Shtëpia botuese “Fahri Fazliu”, Kastriot- 2013
82.“Rinjohja”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”- Kastriot, 2013
83.“Diku në fund të një fillimi”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, “Fahri Fazliu”- Kastriot, 2013
84.“Makthi i hijes”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve-“ Fahri Fazliu”Kastriot, 2013
85.“Një zog prej uji”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”- Kastriot
86.”Asnjë fjalë nuk frymon”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, “Fahri Fazliu” Kastriot, 2014
87.”Daullet e një nate”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”Kastriot ,2014
88.”Sytë e gurtë të erës”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot, 2014
89.”Kur dehen perënditë” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot ,2014
90. “Fjetëm nëqind shekuj”Prozë poetike, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot , 2014
91.”Krakëllimat e natës”,Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot, 2014
92. “Ndjekësit e enigmave”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot ,2014
93. “Atdheu i paçmuar”Poezi, Shoqata e  Shoqate e Shkrimtarëve “ Fahri Fazliu” Kastriot, 2014

94.”Psalm i harruar ”,Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve, “Fahri Fazliu”Kastriot 2013
95,”Për kë po bie moj kambanë”, Poezi Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu”-Kastriot, 2013
96. “Mbi flokët e ullukëve”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013
97. “Menatë vijnë lejlekë”, Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013
98. “Loti i gotës së dehur” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013
99. ” Stina asnjanëse” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013
. 100“Dëneste bashkë me erën” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013
101“Druri i pikëlluar” , Poezi, Shoqata e Shkrimtarëve “Fahri Fazliu” Kastriot 2013

# PËRMBAJTJA

Katalogimi në botim – (CIP)
Biblioteka Kombëtare e Kosovës "Pjetër Bogdani"

821.18-1

Zaplluzha, Adem
Druri i pikëlluar / Adem Zaplluzha. - Kastriot : Shtëpia botuese " Fahri Fazliu", 2014. - 105 f. ; 21 cm.

Shënime biografike për autorin : f. 93-101

**ISBN 978-9951-664-11-0**